

# PROTESTAT

Vendimi islam mbi protestat
Dobitë,pasojat dhe mendimet e dijetarëve në lidhje me to

**Autori:**

Fehd bin Ahmed bin Nasir El-Kahtanij

**Përktheu dhe përshtati:**

Ebu Shehid El-Albanij

www.Forum-islamik.com

{ لا يكلف الله نفساً إلا وسعها, لها ما كسبت وعليها ما اكتسبت }

# Hyrje

Falenderimi i takon Atij që e zbriti Librin (Kur'anin) e Tij në gjuhën e pastër arabe,ndërsa përshëndetjet dhe lavdërimet qofshin mbi të Dërguarin e Tij,mbi familjen e tij dhe mbi të gjithë ata që e pasojnë rrugën e tij deri në ditën e gjykimit.

-Me të vërtetë,ajo që është duke ndodhur sot në botë,si dhe çdo fatkeqësi si padrejtësia,persekutimet,mbytjet e shumta dhe derdhja e gjakut,ithtësiren e tyre e shijuan muslimanët në veçanti.Sa për ilustrim,e marrim Palestinën e cila akoma gjendet nën okupim dhe çdo ditë që kalon shtohen mundimet dhe malltretimet që iu bëhen rinisë durimtare.Gjithashtu edhe Iraku i cili në ditët e sodit po ballafaqohet me padrejtesitë e okupatorit dhe me poshtërimin e nderit të popullit irakian në çdo postbllok të shpërndarë në çdo rrugë e rrugicë,duke mos pasur parasyshë nderin e muslimanëve,dhe duke mos mëshiruar rininë e ngratë muslimane e cila nuk pati kurrfarë zgjedhje për ndryshim,përveçse duke ngritur zërin dhe duke shprehur pakënaqësite e tyre ndaj qeveritarëve,të cilët

asnjëherë nuk ndërmorrën asgjë,e pastaj duke dalur dhe duke manifestuar mendimet dhe qëndrimet e tyre

me anë të protestave,duke u bazuar në rregullin: "Nëse nuk ke mundësi me dorë atëherë me gjuhë,e nëse nuk ke mundësi me gjuhë,atëherë me zemër e ky është imani më i dobët".

-Kjo është një broshurë e vogël mbi vendimin islam ndaj protestave të cilat mund të lejohen dhe ndaj atyre të cilat mund të ndalohen dhe mendimet e dijetarëve në lidhje me to.Duke hulumtuar kam gjetur vështirësi për shkak të mosekzistimit të ndonjë broshure të shkruar posaçërisht për protestat,dhe për shkak të mungesës së literaturës që ka të bëjë me këtë çështje,mirëpo iu mbështeta Allahut xh.sh. dhe u përpoqa që të përmbledh çdo argument që ndërlidhet me këtë çështje,dhe qëllimi im prej kësaj ka qenë të vërtetuarit e mendimit të saktë,zgjedhja e mendimit përfundimtar dhe shfaqja e të vërtetës në lidhje me këtë çështje,dhe kam përdorur mënyrën më të lehtë dhe më të qartë,dhe ky hulumtim doli në kuptimin më rrënjësor dhe në formën më të qartë dhe me argumente më të forta.Për këtë arsye ky hulumtim u bë udhëzues për studiuesin dhe argument për nxënësin.

**Këtë hulumtim e kam ndarë në disa kaptina:**

Kaptina e parë: Domethënia e protestave

Kaptina e dytë: Qëndrimi i atyre që i lejojnë protestat

Kaptina e tretë: Qëndrimi i atyre që i ndalojnë protestat

Kaptina e katërt: Debatimi i argumentëve të ndaluesve

Kaptina e pestë: Protestat të cilat janë bërë dhe kanë qenë nën udhëheqjen e islamistëve

Kaptina e gjashtë: Fetvatë e dijetarëve mbi vendimin e protestave

Kaptina e shtatë: Sqarimi i mendimit më të saktë në këtë çështje

# Kaptina e parë

## Domethënia e Protestave

Definicioni i protestës

**-**Definicioni i protestës në aspektin etimologjik:

Protestë (Mudhahere) në aspektin etimologjik do të thotë: (Muavene) ndihmë reciproke (e anasjelltë).

**-**Definicioni i protestës në aspektin terminologjik:

Ka thënë Hattabiu: Protestë d.m.th. Të ndihmuarit e dikujt,kur të kërkohet prej tyre ndihmë,dhe obligim në përgjigje,duke mos qenë të vonshëm në përgjigje.Në kohën bashkëkohore protestat njihen si përkrahje apo si lëvizje për ndryshim.Mund të definohen edhe si

publikim i emocioneve islame në kohëra të dobëta.

## LLojet e protestave:

**1)**Protestat që bëhen në shtetin Islam

-Protestat që bëhen në shtetin islam,duke u ngritur muslimani mbrenda kufijve të shtetit islam,duke pasur rregulla dhe duke kërkuar nga shteti leje për mbajtjen e ndonjë proteste,duke pasur parasyshë kohën dhe vendin e caktuar.Kjo protestë fillon prej një vendi të caktuar,deri në vendin e vaçantë, për të treguar ligjeratat e përgatitura,dhe për t'u lexuar fjalët e parapërgatitura më herët,kjo formë e protestave rallë herë ndodhë në kufi të caktuar.Por disa herë ka mundësi,të jetë pa organizim dhe pa përgaditje të mëhershme.Dhe mund të nxitet, nga vet iniciativa apo nga popullata e thjeshtë.
Kësi lloj protestash shoqërohen me zhurmë dhe thyerje,dhe ka mundësi që të jenë demostrata për rrëzimin e ndonjë pushteti,apo dalje nga dispozita e sajë.

**2)**<u>Protestat kundër jobesimtarit okupues në vendin Islam</u>

-Dhe ky është rast i gjallë që jemi duke e përjetuar apo shikuar në tokën e palestinezëve,që shumë prej protestuesve që kanë dalur ka qenë shkaku i kryetarit në kryengritjen e popullit,edhe nëse kanë qenë ato vepra kundër okupatorit në mënyrë agresive.

**3)**<u>Protestat të cilat nxisin muslimanët në shtetin e jobesimtarëve për të shprehur moskënaqësinë</u>

-Dhe këto protesta konsiderohen prej çështjeve demokratike përbrenda popullit dhe kjo konsiderohet,kryengritje e popullit ndaj shtetit demokratik i cili shtet është me ligje të veta.Siç e dimë se demokracia është përhapur me një hov të madh dhe me një pasqyrë të gjërë në vendet evropiane.

**4)**<u>Protesta të cilat nxisin jobesimtarët ose (Dhimij</u>

dmth jobesimtari i cili është nën shtetin islam duke paguar tatim (xhizje) siç janë idhtarët e librit)

-Vetëm se i ka dhënë islami të drejta në veçanti dhimijve,duke qenë të drejt ndaj tyre,siç na ka ardhur edhe në hadithet e Pejgamberit alejhi selam se islami e ndalon ngacmimin ndaj tyre apo mbytjen e tyre pa faj,si në kohën e Omerit radiallahu anhu ai ju ka dhënë dhimijve lëmoshë nga pasuria e muslimanëve (Bejtul mal) dhe njëherë pa një njeri Omeri r.a dhe e pyeti çfarë të detyroi ty deri këtu ,ai tha pleqëria dhe varfëria tha Omeri çfarë drejtësie,të kemi dhënë me ngrënë në rini dhe të kemi lënë në pleqëri.

**5)**Protestat të cilat i nxisin muslimanët për ndonjë interes të shtetit jobesimtarë për tokat islame,e kjo bëhet përmes lejes zyrtare

**6)**Protestat që bëhen me grupe njerëzish që merren me ndonjë punë si p.sh punëtorët të cilët protestojnë kundër firmës për mosmarrjen e pagave (për punën e tyre që e kanë kryer) etj…

-Dhe lloje të ndryshme e të shumta që kemi ...

# Kaptina e dytë

## Definimi i atyre të cilët lejuan protestat me argumentet e tyre

-Shohim se ata të cilët kanë lejuar protestat,kanë lejuar me argumente nga sunneti siç ka vepruar edhe Pejgamberi alejhi selam.

Me argumentet siç vijojnë:

Argumenti i parë:
Transmetohet nga ibn Abasi Allahu qoftë i kënaqur me të ; Nëtë cilën thuhet "Thash :O i Dërguari i Allahut a nuk jemi në hak (Në të vërtet) nëse vdesim dhe nëse mbesim gjallë ? Tha : Po si jo,Pasha Atë në të

cilën gjendet shpirti im në duart e Tij,se me të vërtetë ju jeni në hak edhe nëse vdisni apo mbeteni gjallë.Tha dhe i thash pse atëherë po fshehemi ? Tha ; Pasha Atë i

cili të ka krijuar do të dalim.Dhe jemi dalë në dy rreshta (Safejn) Hamza r.a (Axha i Pergamberit alejhi selam) në njërin rresht,dhe unë (d.m.th. Omeri r.a) në rreshtin tjetër,nga zhurma dhe pluhurosja e madhe kemi hecur deri sa hyrëm në xhami.
Tha shikova deri te kurejshët dhe deri te Hamza,duke i goditur një fatkeqësi ata që nuk kam parë asnjëherë asi goditje.Dhe më emërtoi Pejgamberi alejhi selam "Dallues" : "Dhe dalloj Allahu me këtë mes të vërtetës dhe të kotës".

-Dhe transmeton Ebu Xhafer bin ebi Shiibe lidhje me këtë në historinë me zinxhirë të Is'hak ibn Ebi Evre nga ibn Abas dhe se ai e ka pyetur Omerin r.a. mbi islamin e tij dhe na spjegoj tregimin e tij të gjatë,duke na treguar edhe rastin kur ka dalë me Pejgamberin alejhi selam mes atij dhe Hamzës dhe shokëve të tij të cilët kanë qenë të fshehur në shtëpinë e Erkamit duke e ditur se kurejshët i ndalojnë duke mos i goditur një e keqe sikur ata.Tha dhe më emërtoi pas kësaj Pejgamberi alejhi selam "Dallues" (Faruk).

-Këndvështrimi i argumentit;është se vet Pejgamberi

alejhi selam ka dalë në protesta me shokët e vet pasi u bënë të fortë me një numër muslimanësh .

<u>Argumenti i Dytë</u>:
Erdh një njeri deri tek i Dërguari i Allahut duke u ankuar nga fqiu i tij dhe i tha Pejgamberi alejhi selam hedhi palçkat në rrugë,dhe duke kaluar njerëzit andej e mallkonin,dhe erdh fqiu deri tek Pejgamberi alejhi selam dhe tha o i Dërguari i Allahut çka ju kamë bërë njerëzve,i tha çka ndëgjove nga ata?Tha po më mallkojnë,tha të ka mallkuar Allahu para se të mallkojnë ata ty;tha unë do të pendohem,pastaj erdh njeriu i cili u ankua tek i Dërguari i Allahut dhe i tha,ia arrite qëllimit dhe kjo të mjafton.

Kështu që kishte edhe raste tjera të shumta siç erdh një njeri tjetër deri tek i Dërguari i Allahut salallahu alejhi ve selem pasi ia tregoj çështjen i tha shko dhe bën durim (sabër) duke ardhë njeriu dy tri herë te i Dërguari i Allahut pastaj i tha dil ankohu në rrugë duke i hedhur plaçkat,dhe disa njerëz duke kaluar e pyetën se çfarë është puna,ai ju tregoi se fqiu i vet po i pengon dhe ata filluan ta mallkojnë duke e thirur atë dhe erdh ai fqiu dhe tha çka u bë,ata i thanë çka ka bërë Allahu do bëjmë edhe ne me ty,pasi ndëgjoi këto fjalë ai u kthye e tha nuk do keshë prej meje diçka që të

kundërshtoj apo dëmtoj.

-Këndvështrimi i argumentit;është dalja e njeriut në rrugë.

Argumenti i tretë:
Nga Ibn Fadli ibn Habab El-Xhemij tha ndëgjova Ibn Aishen nga Babai i tij se ka thënë;pse u ka dhënë përparsi i Dërguari i Allahut pleqëve,grave dhe fëmijëve që të thonin në Medine ;"Taleal bedru aljena min thenijetil veda vexhebe-shukru alejna ma dea lilahi da'".

-Këndvështirmi i argumentit;Dalja e grave dhe fëmijëve për pritjen e Pejgamberit alejhi selam.

Argumenti i katërt
Transmetohet nga Ali ibn Ebi Talib (Allahu qoftë i kënaqur me të) përçfarë arsye ata bënë shpërngulje duke mbajtur shpata të mprehta dhe duke thënë Pastaj:Kush don të mbetet jetim,apo burri si vejan,atëher leta pasojnë këtë luginë duke bërë me

shenjë).
Ka thënë Aliu r.a :dhe nuk ka pasur kush ti udhëheqë të dobëtit të cilët nuk ishin të udhëzuar .

-<u>Këndvëshrimi i argumentit</u>;Shpërngulja e Omerit r.a ka qenë nga sinqeriteti.

<u>Argumenti i pestë</u>:
Kur dëgjuan banorët e medinës se ushtria e Mu'tes është duke ardhë,dhe duke gjuajtur nëpër fytyrat e njerëzve duke hudhur rërë mbi ta dhe thoshin;O frikacak! A do ikni nga rruga e Allahut?! Dhe ju përgjigj i Dërguari i Allahut salallahu alejhi ve selem duke thënë,nuk është kjo ikje,mirëpo kjo është kthim inshaAllah.

-<u>Këndvështrimi i argumentit</u>;Thënja e fëmijëve dhe të rinjëve,ushtria e Mu'tes pse u kthye në Medine,o frikacak o frikacak duke i gjuajtur ata me gurë.

<u>Argumenti i gjashtë:</u>
Ka thënë Usame r.a :
"E kanë shkelur dhe pluhurosur kuajt tokën e

El-balkasë".

-Këndvështrimi i argumentit;kështu ka qenë i

Dërguari i Allahut dërgonte vëzhgues të fshehtë duke e planifikuar qëllimin e kundërshtarit (Shkallën e fuqisë).

Argumenti i shtatë:
Se me të vërtetë protestat janë mjet për gjykimin dhe vlerësimin e opinionit,dhe esenca e protestave është e lejuar,dhe çdo send që ndërlidhet me protesta janë të lejuara normal që duke bërë përjashtime dhe se mjeti që të dërgon deri aty për vendimin ndaj kësaj, kjo ka përcaktim,dhe me këtë çka dojnë të përcaktojnë muslimanët është vetëm se e vërteta,dhe mohim i të kotës,dhe nëpërmjet kësaj nxisin njerëz që me gjuhët e tyre dhe duart e tyre ti shprehin ato të drejta që i meritojnë (normal që sipas mundësive që kanë).

Argumenti i tetë:
Për arsye se këto gjëra janë në favor të veçantës e jo në të përgjithshmes,ndërsa protestat janë në favor të përgjithshmes e jo në të veçantës,dhe nuk barazohet e

përgjithshmja me të veçantën.

Argumenti i nëntë:
Hadithi i Pejgamberit alejhi selam duke u bazuar edhe në këtë hadith ku thotë "Ndalonie të keqën me duart e juaja nëse nuk mundeni atëherë me gjuhët e juaja nëse nuk mundeni atëherë me zemrat e juaja dhe se ky është imani më i dobët".

Argumenti i dhjetë:
Thënia e Pejgamberit alejhi selam "Thërrit në atë që urdhërohesh dhe mënjanohu (distancohu) nga idhujtarët".

Argumenti i njëmbëdhjetë:
Hadithi :"Në largimin e udhëheqësit jobesimtatë dhe dalje kundër udheheqësit zullumqar".

Argumenti i dymbëdhjetë:
Historia e Pejgamberëve si p.sh.Nuh alejhi selam duke dalur dhe thirrur në besim të vetëm dhe se vetëm Allahu është ai që e mertion adhurimin duke e

shprehur sinqerisht ndaj popullit të vet me dyer hapur edhe në shtëpinë e tij ditë e natë dhe se kjo është rruga e cila thërret në hak (në të vërtetë).

Argumenti i trembëdhjetë:
"Ndihmo vëllaun tënd shtypësin dhe të shtypurin".

Argumenti i katërmbëdhjetë:
Dalja e sahabëve në Medine.

Argumenti i pesëmbëdhjetë:
Dalja e El-Iz ibn Abduselam nga Egjipti duke iu bashkangjitur i gjithë populli.

Argumenti i gjashtëmbëdhjetë:
Dalja e sahabëve deri në habesheh.

Argumenti i shtatëmbëdhjetë:
Beslidhja ridvan çka ishte kjo përveç se ndjekje dhe ndihmë për Othmanin (radijallahu anhu).

# Kaptina e tretë

## Definimi i atyre të cilët i ndalojnë protestat me argumentet e tyre

E shohin këto se protestat janë të ndaluara dhe risi;

Dhe janë argumentuar me argumentet siç vijojnë;

**1)**Me të vërtetë protestat nuk janë mjet që thotë sheriati për arsye se në këto protesta ka shumë ndalesa duke përjashtuar vetëm disa prej tyre.

**2)**Protestat janë bidat (risi) dhe të parët që e kanë bërë janë perëndimi dhe në ato protesta nuk ka asnjë traditë

islame dhe as që ka qenë traditë e sahabëve e as e tabiinëve dhe as e dijetarëve dhe se kjo është një risi prej risive.

**3)**Kjo është derë e cila të bën që të dalësh kundër kryetarëve duke i xjerrë ata prej besimi kështu që kjo është derë e fitneve apo përçarje në uljen e dijetarëve dhe gjykatësve.

**4)**Dhe se çdo hadith i cili i lejon protestat të gjitha ato kanë qenë para hixhretit dhe para kompletimit te sheriatit.Dhe ne nuk e anulojmë që është ndihmë në ndalimin e një të keqës apo urdhërimin e një të mire,dhe çka kanë ardhur në ligjin e Kur'anit mbas hixhretit.Mirëpo çka lidhet me një grup apo disa grupe për këtë Pejgamberi aljehi selam e ka bërë për namazin e kusufit (namazi i eklipsit) namazin e istiskas (të kërkuarit e shiut) dhe të gjitha këto janë shfaqje të islamit dhe se këto aspak nuk kanë të bëjnë me protesta.

**5)**Dhe mundesh me qenë shkaktar për trazira apo anarki duke i dhënë kontribut zullumqarëve dhe keqbërësve për t'iu dhënë atyre arsye që të luftojnë me shtetin.

**6)**Kjo është përkujtim i kohës së injorancës

(xhahiljetit) dhe thirje për në çrregullim.

Dhe për këtë ka thënë Shejh Muhamed Munexhid ; ka prej protestave te cilët duhet me pasë kujdes të madh ndaj atyre që sheriati i ndalon.

Dhe ka shumë prej dijetarëve të cilët kanë diskutuar për protestat që i ndalojnë apo për ata që i lejojnë,dhe ato dijetarë të cilët i ndalojnë apo i lejojnë do i ceki në hulumtimin e ardhshëm duke i sjellur edhe fetvatë e tyre se çka kanë thënë për këtë çështje të rëndësishme.

# Kaptina e katërt

## Diskutimet me ato që i ndalojnë protestat

Aspekti i parë:

-Me të vërtetë ato të cilët i cekëm më parë që protestat nuk janë mjet prej mjeteve por janë risi prej risive dhe çdo gjë që ska ndodhë në fe është risi,dhe ajo nuk është mjet e cila është e kufizuar sepse protestat janë të ripërtrira në kohët e sotme.

Kanë thënë disa Dijetarë: Nuk është çdo gjë risi (bidat) pas Pejgamberit alejhi selam.Për arsye se shumë gjëra Çqë përdorin muslimanët nuk kanë qenë në kohën e

Pejgamberit alejhi selam,dhe nuk mundemi ti quajm risi,si p.sh në kohën e Othmanit r.a ezani i dytë në ditën e xhuma thirrej në Zavra' (Vend jashta medinës) për arsye të shtimit të muslimanëve,dhe zgjerimit të

Medines.Pastaj nëpër xhamia filluan të mësojnë lëmi të ndryshme si p.sh; mësuarja e jurispudences islame,Kur'ani,gramatika e gjuhës arabe,metafora etj... dhe të gjitha këto lëmi nuk kanë qenë në kohën e Pejgamberit alejhi selam në këtë mënyrë,dhe se kjo ishte lehtësim dhe e nevojshme,dhe e gjithë kjo nuk ka diçka që kundërshton sheriatin,dhe gjithashtu nuk arrin shkallën e bidatit (risisë),edhe pse në pamje të parë nuk përputhet ndoshta me kohën e Pejgamberit alejhi selam mirëpo nuk do të thotë që është e papëlqyer apo e ndaluar.

-Thotë Shejh Abdurahman Abdul-kadir;Protestat janë në favor të përgjithshëm dhe nuk barazohet e përgjithshmja me të veçantën.

<u>Aspekti i dytë:</u>

Thënia e juaj (se nuk ndërron asnjë ligj apo rregull shtetëror) për këtë koha dëshmon për ndryshimet që janë bërë në shumë vende sidomos në vendet muslimane,dhe protestat që janë bërë në periudhën e

sulmeve kur Franca sulmonte Egjiptin,dhe pas përleshjeve mes vëllezërve dhe Xhemali me lidershipin e tij bën revulicion dhe Xhemal Abdul-Naser aludon mbi protestat që kanë pasur

ndikim në ndryshimet e disa ligjeve shtetërore qoftë ai ndryshim i menjëhershëm apo i mëvonshëm.

Aspekti i Tretë:

Ndërsa çka keni cekur për çrregullimet etj… jo çdo protestë është e lejuar qoftë edhe tek ato që e lejojnë mirëpo në esencë protestat janë të lejuara me përjashtime,dhe se nuk duhet të kundërvihemi se pse brenda protestave ka njerëz që bëjnë punë të këqia si zullume apo çrregullime etj…me një fjalë nuk don të thotë që protestat ndalohen,mirëpo puna ndalohet prej atij që e bënë atë vepër te shëmtuar,dhe se në përgjithësi protestat janë të shëndosha.

Aspekti i Katërt:

Dhe askush nuk ka thënë që ata të cilët thërasin për në protesta nënkupton që thërasin në çrregullime,dhe nuk është prej protestave që të bëhet çrregullime si

gjuajtjet apo thyerjet apo diç që ndërlidhet me to,për këtë arsye ka dallim mes çrregullimit që bëhet në tokë dhe mes asaj që thërrasin në protesta për në rrugë të Allahut xh.sh.

# Kaptina e pestë

## Protestat të cilët u përgaditën kanë qenë të udhëhequra nga muslimanët

-Këto protesta që kanë qenë të udhëhequra nga dijetarët apo studentët dhe nga lëvizjet islame duke mos cekur të gjitha ato protesta,mirëpo do mundohem ti përmendi vetëm disa nga protestat që kanë ndodhur nëpër vendet muslimane.

Egjipt:

-Ka ndodhur në shkurt të vitit 1954 ku në mes të ushtrisë i cili ishte një ushtarë, duke qenë nën udhheqjen e Halid Mehiju-din,dhe pas shfaqjes apo deklarateve të shumta e zëvendësoj Muhamed

Nexhibi,duke dalur në protesta dhe duke kërkuar të drejtat me vendosshmëri,dhe kjo ka qenë e njohur nga organizimi i ihvanul-muslimin duke dëshmuar kajro dhe duke bërë protesta të zjarrta dhe të përmbajtura,dhe kështu që u detyrua Adul-Naser që ta rikthej Nexhibin.
Dhe më datë 28 shkurt të vitit 1954 u përsëritën protesta nga fakulteti Kahire dhe nga fakulteti El-Az'her,duke dalur studentat dhe rinia në përgjithsi duke lënë pasoja të ndryshme me lëndime me rrahje dhe me mbytje të disa studentëve.
Dhe gjithashtu dijetarët e El-Az'harit dolën në protesta kundër Anglisë në vitin 1919.

Kuvajt:

-Vepra e Shejh Abdu Rrahman Abdul-Halik dhe gjithë dijetarët selefi të kuvajtit,morrën pjesë të gjithë në protesta kundër zullumit që u bënte nëpër fakultete

dhe kundër disa vendimeve tjera duke u ngritur në protesta,dhe kjo ndodhi shumë herë,kështu që asnjë dijetar nuk e ndaloi këtë vepër.

Saudi:

-Dalja e Shejh Abdu-Rrahman ibn Hamid (Allahu qoft i kënaqur me të) Kryesor i Mexhlisit Shura - duke dalë me banorët e Kasimit në protesta për problemet nëpër fakultetet e femrave,gjithashtu edhe dalja e disa dijetarëve dhe me njerëz që protestonin mbi parandalimin duke qenë ulur, ju bashkangjitën shumë dijetar e shumë thirrës,dhe asnjë nuk kritikoi për protestën dhe ato të cilët bënë kritika bën ndaj kordinimit (ndenjë ritmi) e jo ndaj protestave.

Sudan:

-Kanë dalur dijetarët e Sudanit në prostesta,prej tyre protesta të cilat pasuan me dhunë në shtetin e tyre para disa viteve.

Siri:

-Dhe kanë dalur në protesta dijetarët e Sirisë në krye

me Shejh Kasab kundër mbretit që e udhëheqte në atë kohë Fejsal Sherifi kur bëri lëshime me luftën ndaj françezëve,dhe përkrahu Rashid Rida duke bërë edhe ai disa protesta kundër tyre

Algjeri:

-Dhe bënë protesta shumë prej dijetarëve dhe prej thirrësve të Algjerisë duke udhëhequr Muhamed Seid dhe Ali Belhaxhi,dhe hoxhallarë të moshuar të cilët kishin qenë anëtarë në mexhlisin e dijetarëve.

Pakistan:

-Protestat të cilët u bëheshin nga disa grupe apo parti islame të cilat ishin në opozitë duke i bërë ato protesta të njëpasnjëshme edhe ato te cilat kanë qenë para kësaj ka vepruar edhe Shejh Ebu Ala El-Mevdudij.

Jemen:

-Kanë dalur shumë prej dijetarëve në protesta sikur Shejh Zindani e të tjerë...

## Jordani:

-Sikur lëvizja Islame në Jordani duke bërë shumë protesta dhe duke bërë protesta edhe për vëllezërit në Palestinë.

-Dhe shumë prej shteteve islame sikur Indonezia, Malejzia,India,Afrika dhe në të gjitha këto shtete ka pasur protesta që kanë dëshiruar të drejtat dhe që kanë dëshiruar urdhërimin në të mirë dhe ndalimin nga e keqja.

# Kaptina e gjashtë

## Fetvatë e dijetarëve në vendimin mbi protestat

Shejh Abdul-Aziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)

Pyetje:
A konsiderohen protestat që bëhen burra dhe gra kundër udhëheqësve dhe a konsiderohet kjo mjet për përmirsimin e thirrjes në rrugë të Allahut dhe se ai i cili vdes në protesta a konsiderohet shehid?

Përgjigje:
Protestat që bëhen burra dhe gra për shkaqe të fitneve për zullum ndaj njerëzve që bëhen apo sulmohen,mirëpo ligjet e sheriatit janë këshillat dhe

thirjet për në të mirë të cilët e kanë lejuar njerëzit e dijës dhe shokët e Pejgamberit alejhi selam duke e bërë me shkrim dhe ndërmjetsim ndaj udhëheqësve

dhe sulltanave,duke qenë shkrimi me këshilla në mënyrë më të mirë dhe duke mos bërë shpifje ndaj tyre.
Shejh Abdullah Salih El Feuzan (Allahu e ruajt)

Pyetje:
Allahu të dhashtë shëndet dhe dituri të dobishme shejh çfarë mendoni për ata që thërrasin në përmbajtjen e atyre që bëjnë protesta kundër kryetarëve dhe dijetarëve dhe çfar mendimi keni rreth kësaj çështje?

Përgjigje:
E keqja nuk largohet me të keqe (Edararu la juzalu bi darar) nëse bëhet kjo vepër duke pasë aty të keqe apo ndalesë apo diqka që është e papëlqyer kjo nuk është zgjidhje që ka nevojë për protesta apo nxitje apo shkatërrim dhe se kjo nuk është zgjidhje që duhet me shtuar këtë të keqe mirëpo kjo zgjidhje bëhet atëherë kur kthehen ata që e kanë përgjegjësinë,duke i këshilluar me qartësimin e obligimeve që kanë ata ndaj popullit të tyre dhe me realizimin e detyrave që kanë ndaj popullit dhe se me këto këshilla ndoshta do të anulohet e keqja.

Shejh AbduRrahman Abdul-Halik (Allahu e ruajt)

Pyetje:
Keni cekur në librin e juaj në një pjesë prej ligjeve të sheriatit nr:31-32 :Me të vërtetë prej modelit të Pejgamberit alejhi selam në thirrjen e trazirave (protestave) nuk kam argumente në këtë çështje dhe shpresoj që do të përfitoj nga ju dhe deshta të dij se nga cili libër e keni marrë apo me çfarë argumenti jeni argumentuar për arsye se une nuk kam dije aspak lidhje me këtë çështje.
Dhe përçfarë arsye ka shumë çrregullime nëpër protesta,dhe nëse ekziston dhe e vërteton argumenti atëhere duhet që të qartësohet kjo çështje me argumente,duke mos i ndërlidhë protestat paqësore dhe të dobishme me protestat që janë të kota.
Dhe Allahu është Ai që është ndihmës dhe Allahu ty dhe neve na shtoftë dituri të dobishme dhe punët e sinqerta, dhe na përmirsoftë zemrat dhe veprat tona të gjithëve dhe Allahu na bëftë prej më të udhzuarve se me të vërtetë Ai është më i Mëshirshmi dhe më Bujari.

Përgjigje:

Në thënien time që e kam cekur në libër është: "Pjesët nga ligjet e sheriatit thirrje në rrugë të Allahut" (Nr.31-32):

Themi: prap se e kam cekur që protestat të cilat janë shfaqje dhe mjet të cilën e ka bërë vet i Dërguari i Allahut duke shfaqur Islamin,dhe duke thirrur në të sikur ka ardhë në transmetim nga Omer ibn Hatab r.a me urdhërin e Pejgamberit alejhi selam,në dy safat (Shfaqjen e Hakut) Njëri prej tyre Hamza r.a dhe në anën tjetër apo në safin tjetër Omer ibn Hatab r.a duke u bërë me pluhur derisa hyrën në xhami.
Dhe me të vërtet kjo ka qenë shenjë për shafqjen e fuqisë,dhe këtë hadith e ka transmetuar Ebu Neim në thesarin e tij me zinxhir deri tek Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me ta):
"Dhe i thash:O i Dërguari i Allahut a nuk jemi në hak qofshim të gjallë apo të vdekur?Tha;[Po gjithsesi pasha Atë që gjendet shpirti im në duart e Tij, ju jeni në hak qofshi të gjallë apo të vdekur]Tha dhe i thash po përse atëherë po fshehemi?Tha vallahi pasha Atë i cili të ka krijuar me të vërtetë dilni,dhe dolën në dy safa (rreshta) në njërin saf Hamza r.a dhe në tjetrin unë (Omeri r.a),dhe u bëmë me pluhur derisa hyrëm në xhami,tha shikova tek kurejshët dhe tek Hamza r.a dhe vërejta hidhërimin dhe nuk kam shikuar ndonjëherë hidhërim më të ashpër si ai,dhe më emëroj Pejgamberi

alejhi selam me nofkën dhe më thirrte Faruk (Dallues) dhe "Allahu dalloj me këtë mes të vërtetës dhe të kotës".

Dhe mendoj se me të vërtet ligji Islam ka ardhur në shum raste prej ceremonive të shfaqura si të krenuarit me islam,si namazi i xhumasë apo ai i bajrameve,dhe kam parë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve selem i urdhëronte gratë që të dalin qofshin edhe me menstruacione me mbulesë që të dalin në një shesh ,ku është i përcaktuar vendi për faljen e namazit të bajramit duke vërtetuar Pejgamberi alejhi selam me thënien e tij ku ka thënë: [Le të shfaqet e mira,dhe thirrja e muslimanëve] dhe prej shfaqjeve të hajrit ndaj muslimanëve ka shumë dhe njëra prej tyre është shfaqja e Islamit me ceremonitë e veta.

Shejh Ebu Is-hak El Huvejni (Allahu e ruajt)

Pyetja:
Çfarë përgjigje keni ndaj protestave?

Përgjigje:
Vendimi ndaj protestave nuk është me sheriat dhe se

kjo është vetëm shëtitje dhe se dijetarët tonë siç na kanë mësuar, është se këto protesta janë vetëm një kriter që ska vlerë dhe as që ke mundësi që ti ndalosh

okupimet apo urrejtjet,që kanë jehudët,amerikanët apo aleatët e tyre në të cilën nuk ke mundësi,të ndërrosh asnjë ligj nëpërmes këtyre protestave përkundrazi ka arrestime,plagosje bile edhe vrasje dhe ky është fitimi i këtyre protestave jo gjë tjetër.

Shejh Ebu Muhamed El-Makdesij (Allahu e ruajt)

Pyetja:

Po e shohin disa dijetarë të islamit se disa protesta që po bëhen për vëllezërit tanë në Palestinë që lejohen dhe duhen të bëhen,dhe kemi parë që disa prej vëllezërve organizojnë protesta për vëllezërit tanë në Palestinë,dhe po e shohin që nëse e bënë këtë vepër të don Allahu dhe i Dërguari i Tij,ndërsa disa të tjerë e shohin që nuk ka vlerë as përfitim prej këtyre protestave.Dhe pyetja e jonë o Shejh është;Çfarë këshille na kishit dhënë në lidhje me këtë çështje?

Përgjigje:

Në lidhje me protestat apo demostratat në veçanti kjo është çështje ligjore sikur protestat e vëllezërve apo të tjerëve dhe ne nuk nxisim vëllezërit tanë me këtë as

nuk i këshillojmë që të bashkangjiten me to,mirëpo në të njejtën kohë nuk ndalemi dhe nuk heshtim duke kundërshtuar edhe nëse kjo nuk ka diç të ndaluar në ligjet e sheriatit, mirëpo çka ju kushton muslimanëve të mbajnë protesta apo të mbyten apo të plagosen për shenjtërinë e tyre El-Aksanë edhepse në anën tjetër po dhunohen,malltretohen dhe po mbytet popullësia e pafajshme ,dhe shumica e njerëzve që po organizojnë protesta ata po i bëjn për nxitje për në xhihad dhe për mbrojtjen e tyre El-Aksanë,edhepse po janë në dijeni që askush nuk po ju ndihmon atyre,kurse në anën tjetër ka edhe prej tyre që thonë se çfarë përparimi po bëhet me këto protesta përveç se po shtohet urrejtja e jehudëve ndaj muslimanëve që po ndodhë edhe sot e kësaj dite,mirëpo këtu te protestat është çështje e kundërt se në të ka përparime dhe të mira përarsye të shumta siç janë nxjerrja e të vërtetës në shesh ,duke e qartësuar atë,apo tjetra është njohja dhe shtimi i urrejtjes ndaj armiqëve të Allahut siç janë jahudët etj... Dhe shembuj të tjerë siç po e njëllosin dhe prishin El-Aksanë e muslimanëve duke e tepruar,dhe duke mos vazhduar me qetësi,përarsye se ummeti nuk po shpreh dëshirë as me paqë dhe as me dorëzim,edhe pse

ishin të kënaqur udhëheqësit e tyre (Udhëheqësit e Palestinës).

Dhe Allahu i Lartmadhëruar në Librin e Tij Fisnik ka thënë: "***E sikur All-llahu të mos i zbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin xhamitë që në to përmendet shumë emri i All-llahut. E All-llahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se All-llahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues***."

# Kaptina e shtatë

## Qartësimi i saktë në këtë çështje

Prej atij rishqyrtimi apo rishikimi se të dy mendimet e kaluara vijmë në përfundim se argumentet e cituara për ndalimin e protestave ato kanë qenë nëse bëhet zullum dhe çrregullim edhe atë për disa arsye;

**1)**Arsyeja e parë:

-Me të vërtetë hadithet që na argumentojn është se protestat kanë ekzistuar edhepse e ndalojnë disa mirëpo argumenti është ngritur ndaj mospajtimit.

**2)**Arsyeja e dytë:

-Asnjë prej atyre që e kanë ndaluar nuk kanë

argumentuar me argumente nga sheriati as me transmetime nga hadithet mirëpo kjo është frikë ndaj çrregullimeve dhe shkatërrimeve apo frikë prej komisionit të ndalesave duke mos cekur asnjë

argument të fortë ndaj atyre që janë argumentuar me argumente më të forta.

**3)**Arsyeja e tretë:

-Në esencë kjo çështje është e lejuar dhe nuk kërkohet argument i veçantë për këtë çështje,dhe ky është mjet i pëlqyer dhe se mjeti ka rregulla të përcaktuara,dhe çka po tregojnë muslimanët me këto protesta përveç se shfaqjen e hakut (të vërtetën),dhe refuzimin e të pavërtetës dhe padrejtisisë,dhe nxitje në vendosshmërinë e njerëzve me gjuhët e tyre me shkrimet e tyre dhe me veprat e tyre aq sa kanë mundësi,e që nuk është mendim i një personi në këtë çështje por është mendim i gjithë ummetit (popullit).

**4)**Arsyeja e katërt:

-Me të vërtet ju nuk i dini pasojat se çka do të thotë me i ndihmuar vëllezërve tanë duke bërë protesta,kur dëgjojnë që në një vend janë çuar në protesta në ndihmë ndaj atyre dhe duke i anuluar plagët siç është

populli i pafajshëm i Palestinës.

**5)**<u>Arsyeja e pestë</u>:

-Vetëm se janë bërë protestat masë prej masave të mendimeve të muslimanëve dhe jobesimtarëve në këtë kohë,dhe mos të bëhemi prej atyre që nuk dimë se çfarë thotë ummeti për këtë çështje apo mos të bëhemi neglizhent duke mos shikuar se çfarë po ndodhë,dhe mos të lejojmë që kjo fatkeqësi të ndodhë ende tek ne,dhe mos të bëhemi pasiv duke shfaqur mosinteresim ndaj shërbimeve dhe punimeve që kërkohen për këtë ummet,dhe të mos bëhemi prej atyre që kush çka ka thënë,apo kush pajtohet me këtë mendim apo kush nuk pajtohet,sepse ky është mendim i rëndësishëm në lidhje me ummetin dhe se ndalimi i këtyre mendimeve është i vlefshëm dhe se ndihma ndaj tyre është e duhur dhe e vërtetë.

**6)**<u>Arsyeja e gjashtë</u>:

-Problemi te disa është në të shqiptuarit protestë ose të emruarit me emër si p.sh ndihmues apo përkrahës dhe

nëse bëhemi prej atyre që pajtohemi në emërimin ndihmues apo përkrahës,pastaj shumë lehtë mundemi të themi se kjo përkrahje është duke u bërë ndaj atyre që po ju bëhet padrejtësi dhe zullum në të gjithë tokën.

**7)**Arsyeja e shtatë

-Dhe protesta të vërteta janë,ato protesta të cilat bëhen kundër të kotës dhe se ky është sunnet i Pejgamberit, siç qartësoj Allahu në shfaqjen e mohimit mbi zullumin dhe çrregullimin siç ka thënë i Lartmadhëruari në librin e Tij: "Dhe le të prezentojnë në denimin e tyre një grup" ,dhe qartësojë festimet nëpër ahengje dhe vende të ndryshme,dhe nisja e Pejgamberit alejhi selam nëpër luftra kur dilnin duke kremtuar në kohën e kthimit për në Mekke,dhe shfaqjen e fuqisë siç vepruan me Ebu Sufjanin duke i dhënë rast të kuptoj që muslimanët janë të fortë,dhe bënë ndërprerje të rrugëve që të mendojn dhe të kuptojnë në forcën e muslimanëve duke ju dhënë edhe mesazhin rreth Islamit,ndërsa më herët ka kërkuar Pejgamberi alejhi selam prej dy rreshtave (safave) të shpejtojnë deri tek Qabja duke bërë rrotullimin (tavafin) për shfaqjen e fuqisë dhe për tu treguar që kemi trupa të shëndoshë e të fuqishëm,duke ju kthyer joruspudencës së haxhit dhe historisë Islame.Dhe nëse nuk e tregojmë qëndrimin tonë apo përkushtimin tonë

dhe zërin tonë duke i dalur në krah vëllezërve tanë të shkelur dhe të djegur nga dhunimet e ndryshme pastaj çka na mbetet tjetër,përveq shfaqjes së të vërtetës (hakut),me çdo mjet duke u munduar me përbuzë të

kotën (të pavërtetën) me çfarë do mjeti, siç e kemi cekur,edhe në transmetimet e vërteta si dhe ne kuptimet e sakta sheriatike,dhe në fund ky është sunneti i Islamit që do të jetë çdo herë mëkëmbës.

## Fundi:

Dhe në fund me ndihmën e Allahut subhanehu ve teala arrita të bëjë këtë hulumtim (bahth) duke e sqaruar mirë këtë çështje dhe rezultatet të cilët jemi munduar ti nxjerrim janë siç vijojnë;

**1)** Ka disa prej protestave që janë të lejuara dhe jo çdo protestë që bëhet të depërtojë në rrezikun e sheriatit dhe se protestat e ndaluara janë;çdo protestë që të afron deri në çrregullim dhe zullum kjo është e ndaluar, dhe duhet të bëhet dallim mes protestave të lejuara prej atyre të ndaluara.

**2)** Me të vërtetë protestat janë lloj bashkëpunimi dhe

ndihmë duke qenë i vendosur në mundësitë e veta dhe duke u munduar në mënjanimin e zullumit dhe çrregullimeve.

**3)** Me të vërtetë protestat janë mjet për arritje të mirë dhe duke bërë përceptim të planifikuar të Islamit madhështor.

**4)** Me të vërtetë protestat nuk janë adhurim të dukshëm mirëpo janë mjet prej mejteve që kanë vendim të përcaktuar.

**E thirrja jonë e fundit është Falenderimi i takon Allahut subhanehu ue teala**

## **Përmbajtja**:

Titulli……………………………………1

Ajeti…………………………………………2

Hyrja………………………………………….3

Kaptina e parë: Origjina e Demostratave apo Protestave……………………………………..6

Kaptina e dytë: Mendimi i atyre që i lejojn protestat……………………………………12

Kaptina e tretë: Mendimi i atyre që i ndalojn protestat……………………………………18

Kaptina e katërt: Debati dhe argumentet e ndalimit…………………………………….20

Kaptina e pestë: Protestat të cilat kanë ndodhur nën udhheqjen islame………………………..23

Kaptina e gjashtë: Fetwat e Dijetarëve në gjykimin e Protestave…………………………….26

Kaptina e shtatë: Qartësimi i saktë në këtë çështje………………………………...31

Fundi……………………………….,,,37

**Përktheu:**
**Ebu Shehid El Albanij**
**25.03.2008**




**www.Forum-islamik.com**